


# RREGULLORE

## MBI ADMINISTRIMIN E PËRGJITHSHËM TË KISHËS ORTHODHOKSE AUTOQEFALE TË SHQIPËRISË




Tiranë 1955

**Organizimi i brëndëshëm i Kishës dhe administrimi i pasurive të manastireve, të kishave dhe komuniteteve fetare, bëhet sipas dispozitave të kësaj Rregulloreje.**

## DISPOZITA TË PËRGJITHËSHME

Neni 1. — Zhvillimi në besimtarët i ndjenjave të besnikërisë ndaj Pushtetit të popullit dhe Republikës Popullore të Shqipërisë, si edhe i ndjenjës së atdhe-dashurisë dhe të përforcimit të bashkimit kombëtar, që është një detyrë kryesore, patriotike dhe shoqërore, e Kishës Orthodhokse Autoqefale të Shqipërisë, kryhet me anën e shëmbëllës personale të të gjithë punonjësve të saj dhe nëpërmjet të një aktiviteti të saj të gjallë dhe të pa-ndërprerë, i cili konsiston në mbrojtjen pa kushte t'indipendencës, të sovranitetit dhe t'integritetit tokësor t'Atdheut, në ruajtjen e fitoreve të popullit, në realizimin e çdo plani dhe programi që ndërmirret për lumtërinë e

popullit dhe të shoqërisë në përgjithësi, si edhe në nxitjen dhe përkrahjen pa rezerva të përpjekjeve të popullit Shqiptar për mbrojtjen e kauzës së shënjtë të paqes në mbarë botën.

2. — Lidhjet që mban Kisha Orthodhokse Autoqefale e Shqipërisë me kishat orthodhokse motra, q'i interpretojnë dhe praktikojnë drejt parimet e larta Ungjillore mbi dashurinë, paqën dhe vëllazërimin e vërtetë ndërmjet popujve, janë lidhje bashkëpunimi të gjithëanëshëm dhe kryesisht lidhje shpirtërore nga më vëllazëroret, të cilat harrihen nëpërmjet një bashkëpunimi kultural sa më të ngushtë dhe të pandërprerë dhe një bashkëpunimi të vazhduarshëm rreth çështjesh dhe problemesh të përbashkëta, që lypin një kuptimshmëri reciproke dhe një përballim dhe zgjidhje të përbashkët, dhe që synojnë në ruajtjen dhe mbrojtjen e orthodhoksisë së vërtetë, në denoncimin e mashtrimit të parimeve të krishterimit, në skjarimin dhe lumtërinë e besimtarëvet orthodhoksë dhe në të mirën e shoqërisë në përgjithësi.

Përpjekjet e përbashkëta për mbrojtjen e paqes, e cila është një nga parimet bazë të krishterimit, dhe pa të cilën nuk mund t'ekzistojë jetë dhe lumtëri, zënë vëndin e



parë dhe kryesor në këto lidhje bashkëpunimi.

## KAPTINA E I. —

## KËSHILLI MIKST

Neni 3. — Këshilli Mikst është organi më i lartë për administrimin e pasurive të lujtëshme dhe të pa-lujtëshme të Kishës Orthodhokse Autoqefale të Shqipërisë.

Neni 4. — Këshilli Mikst administron të gjitha pasuritë e lujtëshme dhe të pa-lujtëshme të Kishës Orthodhokse Autoqefale të Shqipërisë me anë të Këshillit Ekonomik të Përhershëm.

Neni 5. — Antarët llaikë të Këshillit Mikst zgjidhen në këtë mënyrë:

Titullari i çdo episkopate, dy muaj para zgjedhjeve për antarët llaikë të Këshillit Mikst, provokon me anë shpallje kandidaturën e çdo besniku që ka cilësitë e kërkuara prej Neninit 6 të kësaj Rregulloreje.

Kandidaturat pranohen brënda 15 ditëve nga data e shpalljes.

Titullari, emrat e kandidatëve, u a komunikon këshillave kishtare të qyteteve dhe katundeve të juridiksionit të tij me anë të

zëvëndësve lokalë, të cilat këshilla kishtare zgjedhin një prej kandidatëve të paraqitur.

Rezulltatet i dërgohen qëndrës së episkopatës me anë të zëvëndësve lokalë, e cila deklaron si antar të Këshillit Mikst kandidatin që ka fituar shumicën e votave, duke i njoftuar emrin e tij Kryesisë së Kishës.

Në rast barazije votash, shpallen zgjedhje të reja.

Neni 6. — Antarët llaikë duhet të jenë madhorë, shtetas shqiptarë dhe të besimit orthodhoks.

Neni 7. — Këshilli Mikst ka sidomos këto kompetenca:

a) Të ruajë dhe të mbrojë interesat dhe të drejtat e Kishës Orthodhokse Autoqefale të Shqipërisë.

b) Të drejtojë dhe të rregullojë çështjet administrative, kishtare, kulturale dhe ekonomike të të gjithë Kishës.

c) Të mbajë institutet kulturore të kishës dhe të caktojë mjetet për mbajtjen e tyre, duke iu konformuar Nenit 17 të Ligjës mbi Komunitetet fetare.

ç) Të vëndosë mbi titullimin e dioqezave, mbi kufijtë tokësorë të tyre, të zëvëndësive të tyre, si edhe mbi themelimin e dioqezave të reja.



d) Të kujdeset për mbarë-vajtjen, kontrollin dhe shtimin e pasurisë së lujtëshme dhe të pa-lujtëshme, e cila është pronë e përgjithëshme e kishës.

dh) Të gjëjë mjetet e nevojshme për mbajtjen e kishave të vobegëta, si edhe për rindërtimin e atyre që janë dëmtuar.

e) Të zgjedhë antarët e Këshillit Ekonomik të Përhershëm.

ë) Të shqyrtojë raportin vjetor të përpilluar nga Këshilli Ekonomik i Përhershëm dhe të caktojë masat që duhen marrë për drejtimin e mirë të punëve kishtare.

f) Të shqyrtojë dhe t'aprovojë Buxhetin kosumtiv të Kishës dhe të fondit të Sigurimit të klerit.

g) Të shqyrtojë dhe t'aprovojë Buxhetin preventiv të përgjithëshëm të Kishës.

gj) T'akordojë bursa për studime fetare.

h) Të hartojë organikën e përgjithshme të Kishës.

## KËSHILLI EKONOMIK I PËRHERSHËM

Neni 8. — Këshilli Ekonomik i Përhershëm, si organ ekzekutiv i Këshillit Mikst, ka këto kompetenca:

a) T'administrojë me anën e organeve mvartëse pasuritë e lujtëshme dhe të pa-lujtëshme të Kishës Orthodhokse Autoqefale të Shqipërisë.

b) Të verifikojë buxhetet konsumtivë të Kishës dhe të fondit të sigurimit të personelit klerik dhe t'ia parashtrojë këto për aprovim Këshillit Mikst bashkë me raportet shkoqitës.

c) Të hartojë projekt-buxhetin preventiv vjetor dhe ti'a parashtrojë për shqyrtim dhe aprovim Këshillit Mikst.

ç) Të vërë në zbatim vendimet e Këshillit Mikst mbi administrimin e përgjithshëm të pasurive kishtare.

d) Të propozojë masa për forcimin e disiplinës financiare kishtare.

dh) Të vendosë rreth përdorimit të drejtë të fondeve të caktuar.

e) Të kujdeset për mbarë-vajtjen, kontrollin dhe shtimin e pasurisë së lujtëshme dhe të pa-lujtëshme të Kishës.

ë) Të hartojë raportin e përgjithëshëm vjetor mbi punën e kryer, mbi të metat e konstatuara dhe të propozojë masat që duhet të merren.

f) Të shqyrtojë dhe t'aprovojë buxhetet



konsumtivë dhe preventivë të komuniteteve lokale të qyteteve dhe të manastireve.

Neni 9. — Këshilli Ekonomik mblidhet zakonisht një herë në muaj dhe jashtëzakonisht sa herë që e lyp nevoja.

Neni 10. — Antarët e Këshillit Ekonomik, për punën e kryer, shpërblehen me orë, simbas ligjeve financiare.

## KËSHLLAT KISHTARE TË QYTETEVE DHE KATUNDEVE

Neni 11. — Këshillat kishtare lokale (dhimogjerònditë), janë organi ekzekutiv dhe administrativ i mbledhjes së famullisë dhe zgjidhen nga gjiri i saj. Këto veprojnë nën kryesinë e titullarëve t'episkopatave ose të zëvendësive mitropolitane apo episkopale lokale dhe shërbejnë darovisht.

Neni 12. — Këshillat kishtare lokale (dhimogjeronditë) të qyteteve, përbëhen prej katër deri gjashtë vetash, përveç kryetarit, nga të cilat njeri klerik, dhe zgjidhen për dy vjet nga gjiri i mbledhjes së famullisë, me vota të hapta dhe direkte.

At dhe bir, vëllezërit, bashkëshortët, vjehri dhe dhëndëri, s'mund të jenë bashkë antarë këshilli.

Neni 13. — Këshillat kishtare të katundeve, përbëhen prej priftit të katundit si kryetar dhe prej dy deri katër antarësh llaikë, dhe zgjidhen për dy vjet.

Neni 14. — Antarët e këshillave kishtare, nuk mund të jenë njëkohësisht dhe antarë të këshillave manastirjale, me përjashtim të manastireve q'administrohen direkt prej katundit.

Neni 15. — Titullari i episkopatës, ose zëvëndësit mitropolitanë apo episkopalë lokalë, dy muaj para se të mbarojë periudha e antarëve të këshillit kishtar. shpallin zgjedhje të reja.

Neni 16. — Zgjedhjet do të bëhen mbas një muaji nga dita e shpalljes, në të cilat kanë të drejtë të marin pjesë të gjithë besimtarët, pa dallim seksi; që kanë moshën madhore dhe që gëzojnë të drejtën e votimit konform me lig'et përkatëse të Shtetit.

Neni 18. — Nga gjiri i mbledhjes propo-komisjon prej tre vetash nën kryesinë e titullarit t'episkopatës, zëvëndësit, ose një famulltari të deleguar.

Neni 17. — Zgjedhjet mbikqyren nga një zohen 8-10 kandidatë për këshillat kishtare të qyteteve dhe 4-8 për këshillat kishtare të



katundeve, të cilët vihen në votë një nga një si pas rradhës që janë propozuar, dhe nga këta gjysma e kandidatëve që do të fitojnë votat më të shumta do të përbëjnë këshillin kishtar. Përfundimi i zgjedhejve i njoftohet titullarit t'episkopatës.

Neni 19. — Antari klerik i Këshillit kishtar zgjidhet prej klerikëve të qytetit dhe nga gjiri i tyre.

Neni 20. — Këshilli kishtar mblidhet zakonisht një herë në muaj dhe jashtëzakonisht sa herë që e lyp nevoja.

Neni 21. — Mbledhjen e këshillit kishtar të qyteteve ose të katundeve e provokon kryetari, por në qoftë se gjysma e antarëve e kërkojnë me shkrim që të bëhet një mbledhje, ay ësht'i detyruar që të thërrasë këshillin menjiherë.

Neni 22. — Mbledhja ësht'e vlerëshme, kur ndodhen prezent më tepër se gjysma e antarëve, dhe vendimet mirren me shumicën e thjeshtë të votave, si për këshillat kishtare të qyteteve ashtu edhe për ato të katundeve.

Neni 23. — Çdo antar' i këshillit kishtar që nuk merr pjesë në mbledhjet tre herë me rradhë për arsye të pa-justifikuara, quhet ipso fakto dorëheqës dhe vëndin e tij e zë ay që

në zgjedhjet ka marrë votat më të shumta.

Neni 24. — Këshillat kishtare lokale kanë këto kompetenca:

a) Të kujdesen për inventarizimin e rregullt të pasurisë së lujtëshme dhe të pa-lujtëshme të kishave.

b) Të kujdesen për ruajtjen dhe shtimin e pasurisë së lujtëshme dhe të pa-lujtëshme të kishës.

c) T'interesohen për mirë-mbajtjen e ndërtesave kishtare dhe për ruajtjen e kishave, sidomos të sendeve me vlerë arkeollogjike, dhe për pajisjen e kishave me sendet e nevojëshme si: Ikona, libra, veshje të shënjta dhe me gjithëçka nevojitet për shërbesat kishtare.

ç) Të zgjedhin, në qoftë se vëndet nër qytete janë vakante, famulltarin, dhjakonin dhe psaltët. Nër katundet famulltari zgjidhet nga mbledhja e përgjithëshme e famullisë. Në emërimin e priftërinjëve dhe të dhjakoneve episkopi ruan veton për arsye shpirtërore.

d) Të zgjedhin dhe të mbikqyrin kujdestarinë kishtare në kryerjen e detyrave të saj.

dh) T'emërojnë dhe të pushojnë shërbyesat e kishave, ndërsa organizimi i koreve mbetet në kompetencën e titullarëve.

e) Të gjejnë mjetet e nevojëshme për ndreqjen ose riparimin e kishës dhe të ndërtesave të saj, të destinuara për kultin hyjnor.

ë) T'interesohen për përmirësimin e gjëndjes ekonomike të personelit kishtar.

f) Të propozojnë dhe të kërkojnë aprovimin e Këshillit Ekonomik të Përhershëm mbi përdorimin e fondeve disponibël të kishës, përveç rasteve me karakter urgjent.

g) Të shqyrtojnë në mbarim të vitit financiar buxhetin konsumtiv dhe t'ia paraqisin këtë bashkë me një raport shkoqitës Kryesisë së Kishës me anë t'episkopatës, e cila duhet të çfaqi mendimin e saj relativ.

gj) Të hartojnë buxhetin preventiv vjetor dhe t'ia paraqitin këtë për aprovim Këshillit Ekonomik, nëpërmjet qëndrës s'episkopatës.

h) Të krijojnë bibliotekën e famullisë, duke e pajisur me libra të dobishme.

## KUJDESTARITË KISHTARE

Neni 25. — Këshilli Kishtar i Qytetit zgjedh jashtë gjirit të tij dy deri tre kujdestarë për çdo kishë për një periudhë prej

dy vjetësh, të cilët aprovohen prej titullarit kompetent dhe shërbejnë darovisht.

Neni 26. — Të drejtat dhe detyrat e kujdestarëve të kishës janë:

a) Të marrin pjesë në mbledhjet e këshillit kishtar me votë konsulltative.

b) Të përkujdesen për tërë pasurinë e lujtëshme dhe të palujtëshme të kishës simbas inventarit.

c) T'inkasojnë kontributet kishtare dhe tia dorëzojnë sekretar-llogaritarit lokal kundrejt deftese të rregulltë, për t'i derdhur në bankë.

ç) Të përkunjdesen për ndërtesat kishtare dhe oborin e Kishës që të mbahen në gjëndje të mirë, duke i bërë propozime për këto Këshillit kishtar.

## KËSHILLAT MANASTIRJALE (IGUMENIALE)

Neni 27. — Këshilli Manastirjal (igumenial), përbëhet prej igumenit ose administratorit klerik dhe prej tre antarëve llaikë, prej katundeve më të afërme të manistirit. Në rast se manastiri ndodhet afër qytetit; njeri antar zgjidhet nga qyteti.

Neni 28. — Antarët e Këshillit Manastirjal (igumenial), zgjidhen për një periudhë prej dy vjetësh, prej katundeve ose këshillit kishtar të qytetit respektiv, jasht gjirit të tij.



Neni 29. — Emrat e antarëvet të këshillit manastirjal, i njoftohen me anë të zëvëndësit lokal titullarit t'episkopës, i cili aprovon.

Neni 30. — Këshilli manastirjal mblidhet zakonisht një herë në muaj dhe jashtë — zakonisht sa herë që e lyp nevoja, thirret prej administratorit klerik ose igumenit i cili e kryeson dhe ky ka kuorum kur ndodhen prezent dy antarë përveç kryetarit.

Neni 31. — Kompetencat e këshillit manastirjal janë:

a) Të përkujdeset për mbarë-vajtjen e manastirit dhe për mirë-funksionimin dhe përparimin e tij të gjithëanëshëm.

b) Të vendosë mbi jetërsimin e pasurisë manastirjale, mbasi më parë të mirret aprovimi i Këshillit E konomik të Përherëshëm; me aprovim të Këshillit Ekonomik vendoset gjithashtu edhe blerja e ndonjë pasurije, kur shifet se kjo është në dobi të manastirit.

c) T'emrojë ose të pushoqë personelin e manastirit, me përjashtim t'administratorit klerik.

ç) Të hartojë buxhetet konsumtive dhe preventive të manastirit të cilët ia paraqitin zëvëndësisë lokale nga ku mvaret.

Neni 32. — Këshilli manastirjal funksionet e tij ekonomiko-financiare i kryen në bazë t'instruksioneve të dhëna nga Kryesija e Kishës dhe në konformitet me ligjet përkatëse në fuqi.

## KAPTINA II.

## KRYEPISKOPI DHE EPISKOPËT

Neni 33. — Kryepiskopi dhe episkopët, përveç të drejtave dhe detyrave që parashikohen në nenin 27 dhe 30 të Statutit, janë të përhershëm dhe nuk mund të transferohen veçse në raste të jashtë-zakonëshme, kur Sinodhi i Shënjtë e shef t'arsyeshme.

Neni 34. — Afat'i qëndrimit të një dioqeze vakante me një zëvëndës episkopal të përgjithëshëm provizor, për të cilën flitet në nenin 27 gërma h të Statutit, caktohet në tre muaj.

Neni 35. — Pushim' i Kryepiskopit dhe episkopëve, bëhet për faje të rënda dogmatike dhe kanonike, për faje ordinere dhe për arsye extraordinere.

a) Për faje të rënda dogmatike dhe kanonike gjykohen prej Sinodhit të Shënjtë, në konformitet me nenin 11, gërma dh, të Statutit. Vendimi jepet me shumicë votash, pasi të dëgjohet më parë apollogjija e t'akuzuarit, i cili detyrohet t'a paraqitë këtë me shkrim ose t'a bëjë verbalisht brënda pesë ditëve nga data e njoftimit.

b) Kryepiskopi, episkopët dhe gjithë funksionarët e tjerë në shërbim të kishës, që shkelin ligjet e Shtetit, rendin publik ose zakonet e mira dhe që zhvillojnë nonjë aktivitet anti-demokratik, pamvarësisht nga përgjegjësija tjetër, me propozimin e Këshillit Ministerjal mund të pezullohen ose të pushohen nga detyra.

Neni 36. — Kryepiskopi dhe antarët e Sinodhit, për shkak sëmundjeje kronike ose pleqërije, të cilat nuk u permetojnë të përmbushin detyrat e tyre, kanë të drejtë t'i paraqesin kanonikisht dhe me të shkrojtur dorëheqjen e tyre Sinodhit të Shënjtë.

Sinodhi i Shënjtë ka të drejtë të shkarkojë nga detyra Kryepiskopin, sinodhikët, ose çdo klerik tjetër, kur konstaton se për

shkak sëmundjeje kronike ose pleqërije, këta nuk janë në gjëndje të përmbushin detyrat e tyr.e Pa aftësija në punë provohet kurdoherë me raport mjekësor.

Neni 37. — Kryepiskopi, episkopët, episkopët titullarë dhe zëvëndësit e tyre, gëzojnë të drejtë lejeje të zakonëshme 30 ditë nè vit, ndërsa zëvëndësit mitropolitanë ose episkopalë lokalë dhe priftërinjtë, 15 ditë në vit.

## KAPTINA III.

## ZËVËNDËSIT MITROPOLITANË DHE EPISKOPALË LOKALË

Neni 38. — Kompetencat e zëvëndësve mitropolitanë dhe episkopalë, lokalë janë:

a) Të drejtojnë aktivitetin pastoral, kultural dhe shoqëror të klerikëvet të juridiksionit të tyre.

b) Të zbatojnë vendimet dhe urdhërat e organeve superiore.

c) Të kujdesen që famullitë vakante të juridiksionit të tyre të mos mbeten pa famulltarë, për kryerjen e shërbesave fetare.



ç) Të bëjnë mbledhje të përmuajshme me klerin e juridiksionit të tyre dhe t'i japin udhëzimet e nevojshme për kryerjen e misionit të tij fetaro-patriotik, duke mbajtur dhe proces-verbalet përkatëse.

d) T'i parashtrojnë një raport të hollësishëm qendrës s'episkopatës në fund të çdo tremujori, mbi gjëndjen e juridiksionit të tyre.

dh) T'inspektojnë, të paktën dy herë në vit, të gjitha famullitë e juridiksionit të tyre, për të kontrolluar dhe konstatuar për s'afërmi gjëndjen e kishave, të manastireve dhe perakliseve, duke ia raportuar rezulltatin episkopatës së tyre.

e) Të mbajnë protokoll të rregullt për të gjitha veprimet, duke sistemuar aktet dhe arshivën e zëvëndësisë së tyre.

ë) T'interesohen për mbajtjen e plotë t'inventarit të përgjithëshëm të kishave dhe të manastireve të juridiksionit të tyre, një kopje të të cilit t'ia dërgojnë qendrës s'episkopatës.

f) T'interesohen për mbajtjen në rregull dhe në regjistrat përkatëse të llogarive të kishave dhe të manastireve të juridiksio-

nit të tyre, me anë të sekretar-llogaritarëve, në konformitet me udhëzimet financiare.

g) Të kujdesen për mbajtjen në rregull të regjistrave të pagëzimeve, të kurorëzimeve dhe të varrimeve të të gjithë juridiksionit të tyre.

gj) të kryesojnë këshillin kishtar lokal (Dhimogjerondinë) dhe çdo mbledhje që ka të bëjë me zgjedhjet.

## KAPTINA IV.

## FAMULLTARËT

Neni 39. — Famulltari është udhëheqësi shpirtëror i besnikëve të famullisë.

Neni 40. — Kompetencat e famulltarit janë këto:

a) Të vërë në zbatim të gjitha dispozitat e Statutit, të Rregullores, të vendimevet dhe urdhëravet t'organeve kishtare në lidhje me famullinë.

b) Të thërrasë dhe të kryesojë këshillin kishtar nër katundet, kurse në qytete ky kryesohet prej titullarëve ose zëvëndësve të tyre lokalë.



c) Të mbajë një regjistër të të gjithë besnikëve të famullisë së tij.

ç) Të mbajë shënime mbi pagëzimet, kurorëzimet dhe varrimet të cilat detyrohet në fund të çdo muaji t'ia dërgoi zëvëndësisë lokale nga ku mvaret.

d) Të kryejë shërbimet fetare simbas rregullave dhe traditës së Kishës.

dh) Të kujdeset për mbajtjen në rregull të llogarive të Kishës së katundit ku shërben, në konformitet me udhëzimet financiare, dhe të mbajë në rregull arshivën e kishës mbi të gjithë korespondencën që zhvillohet nërmjet tij dhe organeve superiore.

e) Të mbajë kronikën e kishës në të cilën shënon ngjarjet historike.

ë) Të kujdeset për mirë-mbajtjen e orendive dhe të robeve të shënjta.

f))Të njoftojë zëvëndësinë mitropolitane ose episkopale nga ku mvaret për çdo erezi ose anomali që mund të ngjasë në famullin' e tij.

Neni 41. — Për t'u dorëzuar (hirotonisur) në gradën e dhjakonit ose priftit një kanditat, duhet:

a) Të jetë i krishter orthodhoks dhe i

pagëzuar sipas rregullave të Kishës Orthodhokse Lindore.

b) Të ketë cilësitë shpirtërore të parapara nga kanonet e shënjta.

c) Të mos ketë të meta trupore dhe të gëzojë shëndet të plotë.

ç) Të jetë shtetas shqiptar dhe të gëzojë të gjitha të drejtat civile dhe politike.

d) Të ketë mbaruar nji seminar ose shkollë të mesme dhe, në mungesë të këtyre, të ketë aftësi të mjaftuarshme autodidakti.

Neni 42. — Dokumentat që duhet të paraqitë kandidati për t'u dorëzuar, janë:

a) Dëshmin' e rëfimit nga ati shpirtëror, me anë të së cilës të vërtetohet aftësija e tij shpirtërore.

b)) Çertifikatën shkollore të vërtetuar rregullisht.

c) Çertifikatë lindjeje.

ç) Raport mjekësor mbi gjëndjen shëndetësore.

d) Çertifikatë mirë-sjelljeje të lëshuar nga organet shtetërore kompetente.

dh) Certifikatë penaliteti nga prokurorija publike.



e) Deklaratën e gruas, të vërtetuar nga Këshilli Popullor kompetent, me anën e së-cilës ajo të deklarojë se pranon dorëzimin e bashkëshortit të saj në gradën klerikale.

ë) Vendimin e famullisë ose të Këshillit Kishtar për zgjedhjen e kandidatit. Një kandidat mund të dorëzohet dhe pa vendim të famullisë ose të Këshillit kishtar, por ky do të dërgohet si famulltar passi të mirret më parë vendimi i famullisë ose i këshillit përkatës.

f) Lutjen e tij për t'u dorëzuar (hirotonisur).

Neni 43. — Të gjitha këto dokumenta i përcillen titullarit t'episkopatës, i cili, passi i studjo ndhe provon kandidatin, ia përcjellë Kryesisë së Kishës me shënimet e rastit, e cila duhet të interesohet që pranimi ose mospranimi i tij të vendoset brënda 40 ditëve.

## KAPTINA V.

## ADMINISTRATORET E MANASTIREVE (IGUMENËT)

Neni 44. — Kompetencat e administratorit klerik (igumenit) të një manastiri, janë:

a) Të përkujdeset për mbarë-vajtjen dhe përparimin e manastirit, si dhe për mbajtjen e një disipline të përshtatëshme për një qëndër të tillë qetësije shpirtërore.

b) Të kryejë të gjitha shërbimet fetare në konformitet me rregullat, kanonet dhe zakonet kishtare.

c) T'administrojë pasurinë e manastirit simbas urdhërave ierarhike dhe në konformitet me vendimet e këshillit manastirjal (igumenial) duke u kujdesur që të zhvillohet frutikultura, apikultura dhe zanate të ndryshme për prodhimin e sendeve të shënjta që përdoren ndër kisha.

ç) Të kujdeset për mbajtjen e llogarive të manastirit konform me udhëzimet financiare.

d) T'inkasojë t'ardhurat dhe të kryejë shpenzimet në konformitet me buxhetin e aprovaur nga Këshilli Ekonomik.

dh) Të mbajë dhe të ruajë arshivën e manastirit.

## KAPTINA VI.

### PREGATITJA E KLERIT. KONFERENCAT DHE BOTIMET

Neni 45. — Pregatitja e klerit bëhet në



seminare ose shkolla të mesme fetare, në kurse të shkurtra perfeksionimi dhe me anë konferencash.

Neni 46. — Konferencat zhvillohen në bazë të një programi të hartuar nga seksioni i kulturës dhe t'aprovuar nga Sinodhi i Shënjtë.

Kurse mund të zhvlliohen dhe me psaltërit, me qëllim që të perfeksionohen në degën e tyre.

Neni 47. — Kryesija e Kishës nxerr një revistë të përmujshme si organ zyrtar të saj, me titull «Orthodhoksija» dhe me përmbajtje fetaro-kulturore dhe kombëtare të dobishme për klerin dhe besimtarët.

Revista nxirret nga seksioni i kulturës me drejtor përgjegjës të caktuar nga Sinodhi i Shënjtë.

Neni 48. — Pajtimi vjetor i revistës caktohet me vendim të posaçëm të Këshillit Ekonomik të Përhershëm.

## KAPTINA VII.

### PERSONELI I KRYESISË DHE I EPISKOPATAVE

#### I. — ORGANIKA.

Neni 49. — Në konformitet me Nenin

28 të Statutit, Kryepiskopi ndihmohet në kryerjen e detyrave të tij nga:

a) Një episkop ndihmës.

b) Një sekretar i Përgjithshëm i Sinodhit.

c) Një Kryedhjakon.

Neni 50. — Pranë Kryesisë së Kishës funksionojnë edhe këto seksione:

1) Seksioni i administratës, që përfshin:

a) Referentin e personelit.

b) Arshivist-protokollistin.

c) Nënpunësin e ekonomatit-inventarit.

ç) Kopistin.

d) Shoferin.

dh) Korierin.

e) Shërbyesin.

2) Seksioni i kulturës që pëfshin:

a) Shefin e kulturës.

b) Predikatorin.

c) Referentin e kulturës.

3) Seksioni eonomiko-financiar, që përfshin:

a) Shefin e llogarisë.

b) Llogaritarin.

c) Referentin për pasuritë kishtare dhe manastirjale.



Neni 51. — Seksionet e sipër-treguara udhëhiqen nga Kryesija e Kishës nëpërmjet të Sekretarit të Përgjithshëm të Sinodhit.

Neni 52. — Çdo episkopatë ka këtë personel:

a) Sekretar.

b) Dhjakon.

c) Predikator.

ç) Kopist-Arshivist-Protokollist.

d) Shërbyes.

Neni 53. — Në çdo zëvëndësi mitropolitane ose episkopale lokale, përveç zëvëndësit, ka dhe një sekretar-llogaritar lokal.

## II. EMËRIME.

Neni 54. — Episkopi Ndihmës, i parashikuar në Nenin 28 të Statutit, emërohet nga Sinodhi i Shënjtë në konformitet me kanonet e shënjta.

Neni 55. — Nëpunësit e Kryesisë së Kishës dhe t'episkopatave, emërohen dhe pushohen si më poshtë:

a) Shefi i Seksionit të kulturës, predikatorët, referenti i personelit dhe referenti i kulturës, emërohen dhe pushohen nga Kryesija e Kishës me pëlqim të Sinodhit.

b) Shefi i llogarisë, referenti i pasurive kishtare dhe manastirjale dhe llogaritari, emërohen dhe pushohen nga Kryesija e Kishës me pëlqim të Këshillit Mikst.

c) Sekretarët e episkopatave, emërohen dhe pushohen prej titullarëve respektivë, me pëlqim të Kryesisë së Kishës.

ç) Gjithë nënpunësit e tjerë të Kryesisë së Kishës dhe t'episkopatavet, emërohen dhe pushohen prej titullarëve respektivë.

d) Sekretar-llogaritarët e zëvëndësive mitropolitane ose episkopale lokale emërohen dhe pushohen nga Këshilli Kishtar (Dhimogjerondija) i zëvëndësisë dhe aprovohen prej titullarit përkatës, por titullari, kur konstaton se një sekretar-llogaritar nuk i kryen detyrat e tij, ka të drejtë t'a pezullojë menjiherë dhe të kërkojë pushimin e tij nga Këshilli kishtar.

## III. — DETYRAT

Neni 56. — Sekretari i Përgjithëshëm i Sinodhit, i cili është njëkohësisht dhe Sekretar' i Përgjithëshëm i Kryesis së Kishës, ka këto detyra:

a) Kryen gjithë punët administrative të Kryesisë së Kishës.

b) Mban proçes-verbalet e mbledhjeve të Sinodhit dhe të këshillave të larta të kishës.

c) Kryen çdo llojë detyre që i ngarkohet nga këshillat e larta të kishës dhe nga Kryepiskopi.

ç) Ka për detyrë, nji herë në vit, t'i paraqitë Këshillit Mikst të Kishës një raport vjetor mbi veprimtarinë administrative, me propozimet përkatëse.

Neni 57. — Shef' i seksionit të kulturës ka këto detyra:

a) Botimin e revistës së Kishës dhe të librave të tjera me përmbajtje fetaro-morale.

b) Pregatitjen e materialit të predikimit të fjalës së Zotit ndër kisha për të diela dhe të kremte, nën kontrollin e Kryesis së Kishës.

c) Kujdesjen që kishat të jenë të pajisura me orenditë kishtare dhe librat kishtare.

ç) Krijimin e bibliotekave ndër zëvën-

dësitë mitropolitane dhe episkopale lokale.

d) Pregatitjen e lëndës për konferencat, për ngritjen kulturale të klerit dhe të psaltëve, nën kontrollin e titullarëve.

dh) Përkthimin e librave për letërsinë kishtare.

e) Dhe në përgjithësi merret me çdo problem kulturor kishtar që preokupon kishën.

ë) Një herë në tre muaj e ka për detyrë t'i paraqiti Kryesisë së Kishës një raport mbi veprimtarinë kulturale me propozimet përkatëse.

Neni 58. — Detyrat e shefit të seksionit ekonomiko-financiar janë:

a) Të kujdeset për mbajtjen e kontabilitetit simbas rregullave financiare.

b) Të japë të gjitha elementet kontabile për përpillimin e buxhetit vjetor.

c) Të ndjekë me kujdes dhe të kontrollojë herë pas here zbatimin e përpiktë të buxhetit të përgjithëshëm, si edhe të buxheteve lokale.

ç) Të studjojë dhe t'i referojë Këshillit Ekonomik çdo masë që ka lidhje me përmirësimin ekonomik të Kishës.



d) Të kujdeset për mbajtjen e inventarit të pasurisë kishtare.

dh) Të japë udhëzimet dhe skiarimet përkatëse në lidhje me dispozitat që kanë të bëjnë me kontabilitetin.

e) Të kryejë të gjitha veprimet në lidhje me fondin e sigurimit të klerit.

Neni 59. — Detyrat e referentit të personelit janë:

a) Të mbajë evidenca të rregullta dhe biografitë e krejt personelit kishtar, klerik dhe llaik.

b) T'interesohet për mbajtjen n'evidencë të personelit klerik dhe llaik.

## IV. — GRADAT KISHTARE TË NDERIT

Neni 60. — Në konformitet me Nenin 23 të Statutit, priftërinjëve u jepen këto grada nderi:

a) Saqellar.

b) Ekonom.

c) Ekonom Stavrofor.

Neni 61. — Gradat e nderit, që përmën-

den në Nenin 60, gërmat a, b, c, jepen me propozim të titullarit respektiv dhe me aprovim të Sinodhit të Shënjtë, në këto raste:

a) Kur konstatohet se është shëmbëll në besë, në sjellje dhe në kryerjen e shërbimeve fetare.

b) Kur me inisjativën dhe punën e tij ka ndërtuar ndonjë Kishë.

c) Kur ka treguar aktivitet për mbrojtjen e të drejtave të Kishës Orthodhokse dhe për mbrojtjen e Atdheut.

ç) Kur tregon aftësi dhe aktivitet të gjallë administrativ.

d) Kur me përpjekje të mëdha mrin të bëhet një predikator i mirë i fjalës së Zotit.

## KAPTINA VIII. —

## SIGURIMI I KLERIT

Neni 62. — Pranë Kryesis së Kishës krijohet «Fondi i Sigurimit të Klerit», i cili ka për qëllim të sigurojë të gjithë klerikët e Kishës Orthodhokse Autoqefale të Shqipërisë.



Neni 63. — Fondi i sigurimit të klerit përbëhet nga:

a) 5% mbi rrogat e personelit klerik që derdhet nga punëdhënësi në fund të çdo muaji.

b) 2% mbi t'ardhurat bruto të kishave dhe të manastireve, të cilat derdhen nga këto në mbarim të çdo tremujori;

c) Nga kontributi vullnetar 1% mbi rrogën bazë që derdhin klerikët e siguruar në fund të çdo muaji.

Neni 64. — Konsiderohet si rrogë bazë, rroga që i paguhet klerikut nga Kryesija e Kishës plus shpërblimin që ay merr nga katundi, qoftë ky shpërblim edhe në natyrë; me përjashtim të tihirave (rasëshmeve).

Neni 65. — Sigurimi i klerit përfshin:

a) Shpërblime në të holla në rast pa aftësije të përkohëshme për punë, për klerikët e siguruar dhe për pjestarët e familjeve të tyre.

b) Shpërblime suplementare në të holla për ushqim dhe pajisjen e fëmijës me sendet e nevojëshme dhe për shpenzime varrimi, si për të siguruarin ashtu edhe për pjestarët e familjes së tij.

ç) Pensione në rast pa aftësije të përhershme për punë (invaliditet), dhe ndihmë familjare në rast vdekjeje të të siguruarit.

Neni 66. — Kleriku i siguruar që bëhet i pa-aftë për punë, për shkak sëmundje, ka të drejtë për një shpërblim në të holla për të gjitha ato ditë pune që ndodhet i sëmurë, në masën që parashikohet për nënpunsit e siguruar detyrimisht nga Shteti.

Neni 67. — Kleriku i siguruar kur i lind një fëmijë, ka të drejtë në një shpërblim fiks dhe në sasi që parashikon ligja për të siguruarit detyrimisht prej Shtetit, për lindje, për pajisjen e fëmijës me sendet e nevojëshme dhe për ushqimin e fëmijës për 9 muaj, në qoftë se ka punuar jo më pak se 6 muaj në punë të pa ndërprerë para lindjes

Neni 68. — Shpërblimi për lindje nuk jepet në këto raste:

a) Kur kleriku i siguruar është larguar pa leje nga puna, ose kur është pushuar nga puna për faje të parashikuara në Statutin e Kishës dhe në këtë Rregullore.

b) Kur rroga mujore e klerikut të siguruar në muajin e fundit para lindjes kalon masën e parashikuar nga dispozita përkatëse e Ligjës mbi sigurimet shoqnore.

c) Kur nëna banon në fshat dhe familja në të cilën bën pjesë realizon fitime nga ekonomija bujqësore dhe paguan tatim-fitime.

ç) Kur fëmija lindet e vdekur.

Neni 69. — Kur lindën dy ose më shumë fëmijë, shpërblimi për lindje jepet për secilën fëmijë simbas dispozitave të sipërme.

Neni 70. — Kur kleriku i siguruar vdes, pjestarët e familjes së tij kanë të drejtë në një shpërblim për shpenzime varrimi, në masën që parashikohet nga Ligja për të siguruarit detyrimisht nga ana e Shtetit.

Neni 71. — I siguruari ka të drejtë për një shpërblim për shpenzime varrimi kur i vdes ndonjë nga pjestarët e familjes së tij, në masën që parashikohet për të siguruarit detyrimisht nga ana e Shtetit.

Neni 72. — Pjestarë të familjes në ngarkim të klerikut të siguruar, konsiderohen këta:

a) Fëmijët e lindur me martësë ose t'adop

tuar, vëllezërit dhe motrat nën 16 vjeç, ose nën 20 vjeç kur vazhdojnë mësimet në ndonjë institut shkollor.

b) Prindërit e klerikut të siguruar që janë në ngarkim efektiv të tij dhe gruaja.

Neni 73. — Shpërblimet për pa-aftësi të përkohëshme për punë (sëmundje, barrë, lindje), si edhe shpenzimet e varrimit, duhet të kërkohen brënda tre muajve nga data në të cilën ka lindur e drejta.

Kërkesa për shpërblim lindjeje (ushqim dhe pajisje fëmijës me sendet e nevojshme), duhet të paraqitet brënda 6 muajve prej ditës së lindjes.

Neni 74. — Shpërblimet e përmëndura në Nenin 65, gërma a, paguhen në bazë të faturës ose diftesës së spitalit apo maternitetit, e cila duhet të jetë e shoqëruar dhe me raportin e mjekut. Kur është rasti për pjestarin e familjes, përveç diftesës dhe raportit, duhet dhe një çertifikatë nga gjëndja civile, me anën e secilës të vërtetohet qënja e personit në ngarkim të klerikut të siguruar.

Neni 75. — Shpërblimet e përmëndura



në Nenin 65, gërma b, paguhen në bazë të çertifikatës së lindjes.

Neni 76. — Shpërblimi për shpenzime varrimi që përmëndet në Nenin 70 dhe 71, paguhet në bazë të çertifikatës së vdekjes.

## PENSIONET

Neni 77. — Në mbështetje të së drejtës kanonike dhe të traditës kishtare, simbas së cilës kleriku është i përhershëm në detyrë, ky nuk mund të dalë në pension për shkak pleqërije, por vetëm për shkak pa-aftësije në përmbushjen e detyrave të tij.

Sasija e shpërblimit do të paguhet në masën e parashikuar nga Ligja mbi sigurimet shoqërore shtetërore për invalidët e kategorisë së parë.

Neni 78. — Kur kleriku i siguruar vdes qoftë me vdekje naturale qoftë aksidentalisht, familjes së tij mund t'i jipet një ndihmë vjetore në sasi që do të caktohet nga Këshilli Mikst për çdo vit.

## DISPOZITA TË FUNDIT

Neni 79. — Një këshillë kishtare, e cilësdo gradë qoftë, ose një këshillë manastirjale, apo antarë të tyre, mund të revokohen edhe para mbarimit të afatit për të cilin janë zgjedhur, me kërkimin e Kryesisë së Kishës apo të titullarëve t'episkopatave, ose me kërkimin e dy të tretave të zgjedhësve.

Neni 80. — Kjo Rregullore mund të modifikohet vetëm me vendim të Këshillit Mikst.

Neni 81. — Mënyra e proçedurës së gjykimit të çështjeve disiplinore që i referohen gjykatave spirituale dhe kompetencës së Sinodhit, si edhe dispozita të tjera përkatëse, do të caktohen hollësisht në një rregullore të posaçme të hartuar nga Sinodhi i Shënjtë.

Neni 82. — Kjo rregullore e përpilluar në konformitet me dispozitat e Statutit të Kishës Orthodhokse Autoqefale të Shqipërisë dhe të Ligjës mbi Komunitetet fetare, hynë në fuqi pasi më parë t'aprovohet nga Këshilli Ministror.